**Lugina e Preshevës përballë neokolonializmit osmano-islam dhe turkifikimit sllav**

Lugina e Preshevës edhe sot, si gjatë shumë rasteve në histori, ndeshet me forma të pushtimit dhe ndikimit të huaj, që është qëllim keq dhe me prapavijë ogurzeze. Të qenit pjesë kufitare e etnikumit Shqipëtar, si dhe pozita gjeografike në korridorin Morava-Vardar, ka qenë fatkeqësia e shumë peripecive që kaloi.

E argumentuar katërcipërisht në aspektin shkencor e historik, që Perandoria Osmane, filloi përdhuni islamizimin e Shqipëtarëve sidomos pas vitit 1689, prej nga tezat turko-serbofile thonë gjoja që ne Shqipëtarët edhe të Luginës së Preshevës kemi ardhur nga Malësia e Shqipërisë Londineze. Shtuar kësaj edhe mungesa e vazhdueshme e klerikëve katolik, pas vitit 1689, duke lënë vendin në errësirë të plotë. Ndërsa Dekretet e sulltanëve Osman të pasviteve 1836, përdhuni dhe me oferta(" shkop e karrot"), ofronin opsionin Shqipëtarëve, që të islamizoheshin që automatikisht nënkuptohej turqizoheshin( pra ndryshim kombi). Këtë praktikë e mori edhe Naçertania dhe ligjet e shumta agrare të Serbisë, që Shqipëtarët t'i etiketonin dhe asimilonin në turq, musliman, e më pas edhe në kombe tjera ballkanike( boshnjak, goran, egjiptas etj). Nga vitet 1877-1878, Shqipëtarët e Sanxhakut të Nishit, deri në Luginë të Preshevës, në përmasa epokale u detyruan nga pushtimi serb të shpërngulen, saqë është i pakalueshëm të mos përmendet historiani amerikan Justin McCarthy flet për 131.000 musliman( nënkupto Shqipëtar) në Sanxhakun e Nishit në vitet 1876, derisa në vitin 1882 e që kishin mbetur 12.000 të tillë. Ushtarët serb shitnin fesin turk për kryefamijarët Shqipëtar, në këmbim të gjithë pasurisë së palujtshme dhe të luajtshme( përjashto disa herë një pen qe me karrocë për të ikur familja), apo për dhjetëra lira turke, derisa pastaj para botës ia prezentonin sikur turq dhe luftën e tyre si luftë kundër turqëve, e që në realitet kryenin gjenocid kundër Shqipëtarëve.

Dekretet e Sulltanëve Osman për islamizim që nënkuptonin automatikisht edhe turqizim-osmanizim të Shqipëtarëve, bashkërenduar nga elaboratet shovene si Naçertania dhe dhjetëra ligjeve agrare të Serbisë dhe ca në mashtrim të hoxhallarëve të Serbisë( të ndikuar nga Serbia), u detyruan të quhen, apo të duken sikur turq, të shpërngulen për në Anadolli. Kujtojmë po ashtu disa marrëveshje jugosllave e serbe me Turqinë, për shpërnguljen e qindëra mijëra Shqipëtarëve, të cilët ishin turqizuar nga Serbia, psh: viteve 1912-1914, rreth 500.000 Shqipëtar, gjatë viteve 1923 deri në Luftën e II Botërore mbi 300.000, në vitet 1953-1956 mbi 530.000 të shpërngulur për në Turqi, duke i paraqitur për turq-derisa sot, në dokumentare televizive dëshmojnë që ende janë Shqipëtar edhe pse janë në Anadolli.

Në kohën kur arma nuk bënte punë, për Serbi punonin një numër hoxhallarësh, sepse ende në popullin Shqipëtar të Luginës së Preshevës thuhet:" ai është bërë turk" kur thuhet që është bërë musliman. Pas vitit 1990, Serbia për në vendet arabe, edhe nga Lugina e Preshevës, dërgoi disa dhjetëra shqipfolës, të cilët rrjedhin kryesisht nga familje që shquhen për lojalitet ndaj Serbisë, për lidhje të ndryshme me Serbinë dhe që nuk kanë qenë të dalluara ndonjëherë për aktivitet kombëtar Shqipëtar. Shkollimi në vendet arabe, Akida e Islamit e të cilëve kontrollohet nga Arabia Saudite, që është e njohur në popullin tonë si islami vehabi-salafist, ideologji kjo e cila armiqëson dhe nxitë urrejtjen e besimtarëve islam kundër SHBA-së, Europës Perëndimore, por aspak nuk ka armiqësi

ndaj të krishterëve ortodoks-shkaku i së cilës ishte në interes të Serbisë dhe pansllavizmit, duke e kuptuar shtimin e influencës së SHBA-së dhe Europës Perëndimore në Tokat Shqipëtare.

Shtetet tona Shqipëtare, ende nuk kontrollojnë Akidën-Besimin islam, por atë e lejojnë që të kontrollohet nga Akida Turke( pra Turqia të kontrollojë islamin tradicional) dhe Akidën e Arabisë Saudite( pra Arabia Saudite të kontrollojë islamin vehabi). Derisa imamët, varësisht nga vendi që marrin fonde propagandojnë Akidën Turke apo të Arabisë Saudite. Ndërsa në interes të Serbisë, janë si Akida Turke ashtu edhe Akida e Arabisë Saudite, e para ende lidh islamin me kombin turk dhe e dyta lidh islamin me terrorizmin islamik.

Andaj pos nacionalistëve Shqipëtar, që reaguan sërish, siç kanë reaguar historikisht, shtetet Shqipëtare heshtin për fat të keq, por për fatmirësi reagoi Aleati yn SHBA, duke kërkuar ndalimin e ndikimit neokolonialist turk në Trojet Shqipëtare dhe gjithashtu edhe listën e zezë të hoxhallarëve. Çdo formë e shtimit të influencës turke, arabe, islamizimit më të theksuar tek Shqipëtarët automatikisht është në interes dhe dobi edhe të Serbisë dhe largim i orientimit Shqiptar drejt antarësimit dhe integrimit në strukturat Euro-atlantike. Sepse përpjekja e Turqisë për anëtarësim në BE, derisa 70-80% e opinionit publik në vendet e BE-së, janë kundër këtij anëtarësimit, derisa përqindja e njejtë e turqëve në favor të këtij anëtarësimi dhe riorientimi i saj drejt Rusisë, dëshmon nevojën imediate të Kombit tonë, që të kemi kujdes nga çdo ndikim turk në vendin tonë.

Ndikimi turk në Luginë të Preshevës, vje nga:

1. ndikimi turk drejtëpërdrejt, përmes organizatatve gjoja humanitare, kulturore etj;
2. ndikimi i hoxhallarëvet të Akidës turke dhe mentalitetit islamiko-turk;
3. ndikimi i muhaxherëve;
4. ndikimi i Serbisë në turqizimin e Shqipëtarëve.

Shtimi i ndikimit turk, falë ekonomisë problematike të Turqisë është reflektuar edhe në Trojet tona, pra edhe në Luginë të Preshevës. Investimet e tilla, nga organizata gjoja joqeveritare, humanitare, e sidomos fetare dhe kulturore turke, bëhen vazhdimisht me prapavijë politike. Mjafton të shikohen investimet, janë kryesisht në objekte fetare për propagandim të Akidës turke; në renovimin e objekteve historike duke ia tjetërsuar historinë; në përhapjen e Islamit turk. Ndërsa në krahasim me këtë në Serbi investimet janë kryesisht në fabrika për punësim të punëtorëve, për dallim në Kosovë, Shqipëri investimet kapitale janë më të rralla, madje duke i marr me çmime qesharake( kujto privatizimet në fushën elektro-energjetike në Kosovë). Edhe nga Lugina e Preshevës disa partizan pro Erdoganit, ngriteshin me rastin e grusht shtetit në Turqi, derisa të drejtat dhe liritë e Shqipëtarëve nga Serbia nuk respektohen fare.

Ndikimi i hoxhallarëvet të Akidës turke dhe mentalitetit islamiko-turk i krijuar tek Shqipëtarët e besimit islam në Luginë të Preshevës( pra islamit tradicional), siç edhe në aspektin historik u pa më sipër, por që edhe sot ndodhë e njejta. Ende Luginasit e kuptojnë që islam dmth baraz me kombin turk( nuk e përceptojnë ndarjen e islamit nga kombi turk)- ashtu siç Perandoria Osmane e aplikoi islam=Osman=turk, të njejtën edhe Serbia pastaj përdhuni dhe me hoxhallarë të ndikuar prej saj e përforcoi edhe më shumë. Akida turke edhe sot, ende përdorë islamin, për t'i

turqizu besimtarët musliman, për të ushtruar ndikimin e shtetit turk tek besimtarët islam, për të glorifikuar dhe madhëruar turqizimin e Shqiptarëve dhe për të armiqësuar me perëndimin.

Ndikimi i muhaxherëve dhe lidhjeve farefisnore të Shqipëtarëve të Luginës së Preshevës, janë ende të gjalla. Madje familjet e Shqipëtarëve të Luginës së Preshevës, që kanë farefisni si muhaxherë( refugjatë) në Turqi, janë tejet turkofiliste, po ashtu janë më lojaliste ndaj Serbisë dhe më akuzuese dhe kundërshtuese ndaj identitetik Kombëtar dhe Interesave Kombëtare Shqipëtare. Disa të tillë madje edhe sot, thërrasin në turqizimin, osmanizimin e Shqipëtarëve, apo në kthimin e Atdheut tonë si koloni e shtetit turk.

Ndikimi i Serbisë në turqizimin e Shqipëtarëve sidomos të Luginës së Preshevës, është evident edhe sot. Madje Serbia në disa mënyra e bënë këtë, si: vendosjen e refugjatëve sirian në Luginë të Preshevës; shtrimin e ndikimit të Bashkësisë Islame të Novi Pazarit duke i boshnjakizuar; lehtësimin dhe mbrojtjen e heshtur të islamit radikal dhe fondeve të dyshimta të lidhura me terrorizmin islamik; lehtësimin e projekteve dhe fondeve gjoja humanitare, kulturore turke dhe arabe; promovimin dhe mbështetjen materiale dhe logjistike të hoxhallarëve të caktuar që turqizojnë dhe radikalizojnë Shqipëtarët; neutralizimin e nacionalistëve dhe zërave kundërshtues kundër ndikimit turk, arab dhe kundër turqizimit dhe radikalizmit islam etj.

Më:08.04.2022



Skender Jashari ish i burgosur politik nga EULEX, për rastet e sulmeve kundër policisë dhe xhandarmërisë së Serbisë në Dobrosin komuna e Bujanocit. Ky shkrim është pjesë e marrur nga punimi i bërë gjatë qëndrimit në burgimin politik!
Master drejtimi juridiko-penal dhe studime joformale ushtarake.